# DËSHMIA E NJË PRIFTI PËR KUR'ANIN

*Muhammed Ammare*

Orientalisti anglez, W. Montgomery Watt (1909-2006), është një prift anglikan që ka shërbyer në kisha të Londrës, Edinburgut (Skoci) dhe Kudsit. Ai ka kaluar një çerek shekulli duke studiuar për Islamin, filozofinë dhe qytetërimin e tij, e madje ka kryer edhe studimet e larta në filozofinë dhe apologjetikën islame. Është autor i një sërë veprash, të cilat janë përkthyer edhe në arabisht, si: '*Shkaqet e përhapjes së Islamit*' (1955), '*Muhammedi në Mekkë*' (1958), '*Muhammedi në Medinë*' (1961), '*Islami dhe komuniteti i bashkuar*' (1961), '*Muhammedi: Profet dhe burrështetas*' (1969), '*Islami dhe krishterimi në botën moderne*' (1969).

Raportet e Watit me Islamin nuk kanë qenë thjesht akademike; krahas studimeve që i filloi në vitet e tridhjeta, ai edhe bashkëjetoi me realitetin islam dhe testoi në praktikë fetarinë islame dhe jetën shoqërore të muslimanëve. Fryt i kësaj bashkëjetese dhe provë/dëshmi e kësaj përvoje intelektuale dhe praktike të këtij orientalisti, prift bir prifti, që ka mbushur mendjen, jetën dhe veprimtarinë e tij intelektuale, është libri i tij '*Islami dhe krishterimi në botën moderne*' (1969). Në këtë libër Watt-i ofron një dëshmi të madhe për Kur'anin dhe shpalljen kur'anore, dëshmi kjo e një të krishteri kundër shpifjeve ndaj Islamit dhe islamofobisë së bashkëfetarëve të tij, dhe jo vetëm. Ja dëshmia e Watit:

> "*Kur'ani është shpallja e drejtpërdrejtë e Zotit tek Muhammedi. Për burim ka Allahun andaj edhe shpallje e assesi fjalë e Muhammedit apo produkt i mendimit të tij. Kur'ani është vetëm fjalë e Allahut, me të cilën i është drejtuar Muhammedit dhe bashkëkohësve të tij. nisur nga këtu, Muhammedi është vetëm Profet, i zgjedhur nga Allahu për t'ia kumtuar këtë mesazh fillimisht mekkasëve, e pastaj arabëve mbarë. Nisur nga këtu, ai është një Kur'an me një gjuhë arabe të kulluar. Ka tregues të qartë se Kur'ani nuk i është drejtuar vetëm arabëve, por mbarë njerëzimit. Këtë, mbase më së miri e dëshmon përhapja e Islamit anembanë globit dhe përqafimi i tij nga pothuajse njerëzit e çdo race e etnie. Kur'ani, pavarësisht gjuhës së tij, gëzon pranim të madh tek njerëzit, sepse merret me ta dhe problemet e tyre.*
>
> *Ne besojmë në korrektësinë dhe sinqeritetin e Muhammedit kur thotë se fjalët e Kur'anit nuk janë fjalë të tij. Edhe atëherë kur Muhammedi sfidoi arabët që të sillnin një Kur'an të ngjashëm me të tij, ne i besojmë, ngaqë njeriu nuk mund ta sfidojë Allahun, sepse ky Kur'an që recitonte Muhammedi ishte i Allahut, jo i tij. i besojmë fuqishëm se është prej Allahut edhe kur kemi parasysh tekstin e kodifikuar brenda mus'hafit, të cilin Allahu, ndonëse ishte shpallur në intervale kohore të ndryshme, kishte marrë përsipër ta përmbledhë në një*

> *kontekst të vetëm:* "**Ne, do t'i tubojmë pjesët e tij** (Kur'anit)**, për ta lexuar atë** (si është)." [El-Kijame: 17].
>
> *Ka dhe dëshmi tjera që konfirmojnë se Islami është -si të thuash- magazinim i fesë së Ibrahimit sipas konceptit fillestar (jo shtrembërimeve të mëvonshme nga dora e njeriut). Kur'ani na e ka miratuar qartë se Islami përputhet plotësisht me fenë e pastër të Ibrahimit, dhe, sikur çifutët dhe të krishterët e kohës të ruanin konceptet fillestare të fesë së tyre, do ta pranonin mesazhin që Allahu ua dërgoi nëpërmjet Muhammedi, mu ashtu siç pati bërë i krishteri Vereka bin Neufel* (që konsiderohej të ishte pothuajse i vetmi që ruante konceptin fillestar të krishterimit), *i cili sipas rrëfimeve të vërteta, i qe përgjigjur pozitivisht Muhammedit.* "

Këto ishin fjalët e Watt-it, këtij prifti anglikan, i cili e studioi Islamin pasi që më parë kishte studiuar fetë çifute dhe të krishtere. Sa bukur do të ishte sikur këtë dëshmi ta kishim parasysh kur dialogojmë me ata që e kanë keqkuptuar Islamin apo i bëjnë keq Islamit.

http://arabi21.com